# Dhurimi i shpërblimit të veprave të mira Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe shokëve të tij

﴿ إهداء ثواب الأعمال إلى النبي (صلى الله عليه وسلم) وأصحابه ﴾

[ Shqip – Albanian – ألباني ]

Muhamed Salih El Munexhid

**Përktheu :** Driton Lekaj

2010 - 1431

islamhouse.com

*Pyetja:* Nga pikënisja e dashurisë sime ndaj shokëve të Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe duke e kërkuar kënaqësinë e Zotit tim, dua që ta obligoj një njeri ta kryen haxhin për ndonjërin nga sahabët, a është kjo e lejuar? Dhe nëse ka mundësi të më furnizoni me emrat e sahabëve të cilët nuk e kanë kryer obligimin e haxhit. Një vëlla më ka treguar emrat e disa sahabëve (Allahu qoftë i kënaqur me të gjithë) por, që të gjithë ata kanë vdekur para vitit të 6 sipas hixhretit d.m.th. para se të obligohej haxhi. Si dhe a ka mundësi ta lë një pjesë të pasurisë vakëf - për hir të Allahut të lartësuar dhe ta lë në emër të Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe shokëve të tij të ndershëm si dhe për Pejgamberët tjerë? Nga kjo vepër nuk dëshiroj vetëm se të arrij kënaqësinë e Zotit tim dhe të më bashkon me Pejgamberin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) në xhenet, si dhe me të Dërguarit e tjerë dhe pasuesit e tyre deri në ditën e gjykimit.

*Përgjigja:*

Falënderimi i takon Allahut të lartësuar ...

*Së pari:* E lusim Allahun e lartësuar që ta shton dashurinë tënde ndaj Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe shokëve të tij të ndershëm si dhe të shkruan ty shpërblim të madh për këtë.

Kujdesu që dashuria jote ndaj tyre të jetë motivuese për të pasuar dhe ndjekur rrugën e tyre.

Kjo dikton prej teje frikën ndaj Allahut të lartësuar në fshehtësi dhe para të tjerëve si dhe pastrimin e zemrës nga mbeturinat e shirkut, syefaqësisë, zilisë, vetëmashtrimit, mendjemadhësisë si dhe nënshtrimin e shpirtit për adhurim të përpiktë ndaj Allahut të lartësuar.

*Së dyti:* Janë transmetuar disa argumente të sheriatit që aludojnë se lejohet që të vdekurve t'u dhurojmë shpërblimin e disa veprave të mira.

Por, dhurimi i shpërblimit të veprave të mira Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) dhe shokëve të tij të ndershëm nuk llogaritet prej veprave të mira dhe të preferuara dhe këtë për disa arsye:

E para: Ne nuk kemi hasë dikë prej selefit të kishte bërë diçka të ngjashme. Ndërsa e tërë e mira është në pasimin e selefit (gjeneratat e para) dhe e tërë e keqja është në shpikjen e risive nga të mëvonshmit. Bile as Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nuk e ka bërë këtë për ndonjërin prej shokëve të tij. Gruaja e tij Hatixheja dhe axha i tij Hamza kishin vdekur para obligimit të haxhit por, nuk është transmetuar se Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ta ketë ngarkuar dikë të kryejë haxhin për ta, apo të jap sadakë për ta. E udhëzimi më i mirë është udhëzimi i Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem).

E dyta: Allahu i lartësuar në suren El Hashr e ka përmendur vlerën e muhaxhirëve dhe ensarëve e pastaj i ka lavdëruar ata që vijnë pas tyre me fjalën e Tij:
*“Edhe ata që kanë ardhur pas tyre e thonë: "Zoti ynë, falna ne dhe vëllezërit tanë që para nesh u pajisën me besim dhe mos lejo në zemrat tona farë urrejtjeje ndaj atyre që besuan. Zoti ynë Ti je i butë, mëshirues!"”* (El Hashr: 10)

Allahu nuk ka përmendur asgjë përveç duasë për ta, e që tregon që duaja është gjëja më e mirë që i dhurohet muslimanit, e jo namazi, sadaka apo edhe haxhi, e as ndonjë vepër tjetër.

E treta: Ai që ia dhuron shpërblimin Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) nuk përfiton asgjë vetëm se e privon veten prej atij shpërblimi dhe nuk i bën dobi Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem). Ngase, Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) e ka shpërblimin e njëjtë sikur të umetit të tij për çdo vepër të mirë, sepse ai është që i ka udhëzuar ata në të.

Shejhul Islam Ibn Tejmije në libërthin e tij për “Dhurimin e shpërblimit Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem)” fq: 125-126, thotë:

*‘Nuk ka qenë prej veprave të selefit që të faleshin, të agjëronin dhe të lexonin Kuran e pastaj t’i dhuronin shpërblimin Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), gjithashtu ata nuk jepnin sadakë për të, e as nuk lironin robër, ngase çdo vepër të mirë që e bëjnë muslimanët, Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-*

*lem) i takon shpërblimi sikurse atyre për atë vepër, pa iu munguar atyre asgjë nga shpërblimi i tyre."*

Shejh Ibn Uthejmini në librin e tij "Esh Sherh El Mumti" (3/213))thotë: *"Disa njerëz që e duan Pejgamberin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i dhurojnë atij shpërblimin e veprave të mira sikurse leximin e Kuranit – Hatmen apo leximin e Fatihas për shpirtin e Muhamedit - sikurse që thonë - e të ngjashme me këtë. Ne për këtë themi se: Kjo është prej bidateve dhe devijimit.*

*Po të pyes ty që po i dhuron Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ndonjë adhurim, a e donë ti më tepër Pejgamberin (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) apo Ebu Bekri, Umeri, Uthmani dhe Aliu?*

*Nëse thotë: Po. I themi: Po gënjen, tre herë.*

*Nëse thotë: Jo. I themi: Atëherë, pse Ebu Bekri dhe kalifët pas tij nuk i dhuruan Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) as hatme, as fatihan e as diçka tjetër? Ky është bidat (risi në fe).*

*Pastaj edhe nëse nuk ia dhuron shpërblimin e veprës tënde Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) atij i takon shpërblim i njëjtë. E nëse ti i dhuron atij shpërblimin kjo do të thotë se ti vetëm se e ke privuar veten prej shpërblimit, ngase Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i takon shpërblim i njëjtë qoftë nëse ia dhuron ti atë apo jo."*

Në fetvatë e "Komisionit të Përhershëm për Fetva" (9/58-59) shënon:

*"Nuk lejohet dhurimi i shpërblimit të veprës së mirë Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem), ngase gjeneratat e para prej Sahabëve (Allahu qoftë i kënaqur me ta) dhe ata pas tyre nuk e kanë vepruar këtë. Ndërsa adhurimet obligohen në bazë të argumenteve, për këtë Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:*
*"Kush e vepron një punë që nuk është në pajtim me çështjen tonë do t'i refuzohet atij."*

*Gjithashtu Pejgamberit (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) i takon shpërblimi sikurse i umetit të tij në çdo vepër të mirë që e punojnë, ngase ai është i cili i*

*thirri dhe i udhëzoi në këtë. Është vërtetuar se Pejgamberi (sal-lAllahu alejhi ue sel-lem) ka thënë:*

*"Ai që e udhëzon dikë për një vepër të mirë, i takon shpërblimi sikurse atij që e vepron atë."*